dhe më mëshiro. Vërtet, Ti je Falës dhe i Mëshirshëm.[79]

**(58)**

**اللَّهُمَّ اغْفِرْ لِي مَا قَدَّمْتُ ، وَمَا أَخَّرْتُ ، وَمَا أَسْرَرْتُ ، وَمَا أَعْلَنْتُ ، وَمَا أَسْرَفْتُ وَمَا أَنْتَ أَعْلَمُ بِهِ مِنِّي. أَنْتَ الْمُقَدِّمُ ، وَأَنْتَ الْمُؤَخِّرُ لاَ إِلَهَ إِلاَّ أَنْتَ.**

***All-llahumme-gfir lí ma kaddemtu ue ma ahhartu, ue ma esrertu ue ma a'ëlentu, ue ma esreftu ue ma Ente A`ëlemu bihi minní. Entel-Mukaddimu ue Entel-Muahhiru, La Ilahe il-la Ente.***

- O Zoti im, m'i fal mëkatet e mia të më-parshme dhe të tanishme, ato që i kam bërë fshehurazi dhe haptazi dhe ato me të cilat e kam ngarkuar veten, e për të cilat Ti di më

*[79] Transmetojnë Buhariu 8/168, Muslimi 4/2078.*

mirë se unë; Ti je i Pari dhe Ti je i Fundit, s’ka të adhuruar tjetër përveç Tej.[80]

**(59)**

**اللَّهُمَّ أَعِنِّي عَلَى ذِكْرِكَ ، وَشُكْرِكَ، وَحُسْنِ عِبَادَتِكَ.**

***All-llahumme e'inní ‘al dhikrike ue shukrike ue husni ‘ibadetike.***

- O Zoti im, më ndihmo të të përmend e të të falënderoj dhe ma mundëso të të adhuroj sa më mirë.[81]

**(60)**

**اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوْذُ بِكَ مِنَ الْبُخْلِ ، وَأَعُوْذُ بِكَ مِنَ الْجُبْنِ ، وأَعُوْذُ بِكَ مِنْ أَنْ أُرَدَّ إِلَى أَرْذَلِ الْعُمُرِ ، وَأَعُوْذُ بِكَ مِنْ فِتْنَةِ الدُّنْيَا وَعَذَابِ الْقَبْرِ.**

*[80] Transmetojnë Ebu Davudi 2/86, Nesaiu 3/53. Albani këtë hadith e ka bërë të vërtetë (Sahih Ebu Davud 1/284).*
*[81] Transmetojnë Ebu Davudi 2/86, Nesaiu 3/53. Albani këtë hadith e ka bërë të vërtetë (Sahih Ebu Davud 1/284).*

***All-llahumme inní e′udhu bike minel-buhli, ue e′udhu bike minel-xhubni, ue e′udhu bike min en uredde ila erdhelil-umri, ue eudhu bike min fitnetid-dunja ue ‘adhabil-kabr.***

- O Zoti im, kërkoj mbrojtjen Tënde nga koprracia dhe nga ligështia dhe kërkoj mbrojtjen Tënde nga matufosja, nga sprova e jetës dhe e vdekjes, si dhe nga dënimi i varrit.[82]

**(61)**

**اللَّـهُمَّ إِنِّـي أَسْأَلُكَ الْجَنَّـةَ وأَعُوْذُ بِكَ مِنَ النَّـارِ.**

***All-llahumme inní es`elukel-xhennete, ue e′udhu bike minen-nar.***

- O Zoti im, kërkoj prej Teje Xhenetin dhe kërkoj mbrojtjen Tënde nga zjarri.[83]

---

*82 Transmeton Ebu Davudi, dhe shih Sahih Ibën Maxheh 2/328.*

*83 Transmeton Buhariu (Fet-hul-Bari 6/35).*

**(62)**

**اللَّهُمَّ بِعِلْمِكَ الْغَيْبِ وَقُدْرَتِكَ عَلَى الْخَلْقِ أَحْيِنِي مَا عَلِمْتَ الْحَيَاةَ خَيْراً لِي وَتَوَفَّنِي إِذَا عَلِمْتَ الْوَفَاةَ خَيْراً لِي ، اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ خَشْيَتَكَ فِي الْغَيْبِ وَالشَّهَادَةِ، وَأَسْأَلُكَ كَلِمَةَ الْحَقِّ فِي الرِّضَا وَالْغَضَبِ ، وَأَسْأَلُكَ الْقَصْدَ فِي الْغِنَى وَالْفَقْرِ، وَأَسْأَلُكَ نَعِيماً لاَ يَنْفَدُ ، وَأَسْأَلُكَ قُرَّةَ عَيْنٍ لاَ تَنْقَطِعُ، وَأَسْأَلُكَ الرِّضَا بَعْدَ الْقَضَاءِ، وَأَسْأَلُكَ بَرْدَ الْعَيْشِ بَعْدَ الْمَوْتِ ، وَأَسْأَلُكَ لَذَّةَ النَّظَرِ إِلَى وَجْهِكَ وَالشَّوْقَ إِلَى لِقَائِكَ فِي غَيْرِ ضَرَّاءَ مُضِرَّةٍ وَلاَ فِتْنَةٍ مُضِلَّةٍ اللَّهُمَّ زَيِّنَّا بِزِينَةِ الإِيمَانِ وَاجْعَلْنَا هُدَاةً مُهْتَدِينَ.**

***All-llahumme bi ‘ilmikel-gajb ue kudretike ‘alel-halki ahjini ma ‘alimtel-hajate hajren li ue teueffeni idha ‘alimtel-vefate hajren li, All-llahumme inni es`eluke hashjeteke fil-gajbi uesh-shehadeti, ue es`eluke kelimetl-hakki fir-rida uel-gadab, ue es`elukel-kasde fil-gina uel-fakr, ue es`eluke ne’iímen la tenfedu ue es’eluke kur-rete ajnin la tenkatiu, ue es`eluker-rida ba’del-kada, ue es`eluke berdel-’ajshi***

***ba'del-meut, ue es`eluke ledhdheten-nedhari ila uexhhike uesh-sheuka ila likaike fi gajri darráe mudirretin ue la fitnetin mudil-letin, All-llahumme zejjinna bi zínetil-íman, uexh'alna hudaten muhtediín.***

- O Zoti im, me diturinë Tënde mbi fsheh-tësitë dhe me fuqinë Tënde mbi krijesat, të lus të ma zgjatësh jetën (nëse jeta është më e mirë për mua) dhe të lutem të më bësh të vde-kur (nëse vdekja është më e mirë për mua). Zoti im, më bëj të të frikësohem në vetmi dhe haptas; Më bëj që ta flas të vërtetën kur jam i disponuar dhe kur jam i hidhëruar, kërkoj që të jem i matur gjatë varfërisë dhe pasurisë. Të lutem më jep begati të pashtershme, të lutem të më bësh të kënaqur me atë që më ke cak-tuar, më jep jetë të qetë pas vdekjes, më dhu-ro shikim të këndshëm në Fytyrën Tënde dhe dëshirë (mallëngjim) për takimin Tënd pa vështirësi dhe sprovim. O Zoti im, na hijesho

me hijeshinë e besimit dhe na bë udhëzues dhe udhërrëfyes për të tjerët.[84]

**(63)**

**اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ يَا اللَّهُ بِأَنَّكَ الْوَاحِدُ الأَحَدُ الصَّمَدُ الَّذِي لَمْ يَلِدْ وَلَمْ يُولَدْ وَلَمْ يَكُنْ لَهُ كُفُواً أَحَدٌ أَنْ تَغْفِرَ لِي ذُنُوبِي إِنَّكَ أَنْتَ الْغَفُورُ الرَّحِيمُ.**

***All-llahumme inní es`eluke ja All-llahu bi enneke El-Uahidul-Ehad Es-Samedul-ledhi lem jelid ue lem juled ue lem jekun Lehu kufu-ven ehad, En tagfire li dhunúbí inneke Entel-Gafurur-Rahim.***

- O Zoti im, O All-llah, të lutem duke dësh-muar se vërtet Ti je Një dhe i Vetëm dhe Ti s'ke nevojë për askë, Ti që s`ke lindur askë, e as që nuk je lindur prej ndokujt, Ti që s'ke përgjasim me askë, të lutem të m'i falësh më-

---

*[84] Transmetojnë Nesaiu 4/54, 55, Ahmedi 4/364; Albani këtë hadith e ka bërë të vërtetë (Sahih En-Nesai 1/280).*

katet, sepse vërtet Ti je Falës dhe Mëshirues[85]

**(64)**

**اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ بِأَنَّ لَكَ الْحَمْدُ لاَ إِلَهَ إِلاَّ أَنْتَ وَحْدَكَ لاَ شَرِيكَ لَكَ الْمَنَّانُ يَا بَدِيعَ السَّمَوَاتِ وَالأَرْضِ يَاذَا الْجَلالِ وَالإِكْرَامِ يَاحَيُّ يَاقَيُّومُ إِنِّي أَسْأَلُكَ الْجَنَّةَ وأَعُوْذُ بِكَ مِنَ النَّارِ.**

***All-llahumme inní es`eluke bi enne Lekel-hamdu la Ilahe il-la Ente Uahdeke la sherike Lek, El-Mennanu, ja Bedi'us-sema-uati vel-erdi, ja dhel-Xhelali uel-Ikram, ja Hajju ja Kajjumu, es`elukel-xhennete ue e'udhu bike minen-nar.***

- O Zoti im, kërkoj prej teje duke dëshmuar se Ty të takon falënderimi, s`ka të adhuruar përveç Teje, që je Një, i Vetëm dhe i Pashoq, Ti je Bamirësi më i mirë, o Krijues i qiejve

*85 Transmetojnë Nesaiu 3/52, Ahmedi 4/338; Albani këtë hadith e ka bërë të vërtetë (Sahih En-Nesai 1/280).*

dhe i tokës, Ti që je i Madhërishëm dhe i Ndershëm, o i Gjallë Përgjithmonë, o Mbikëqyrës i çdo gjëje, Të lutem të ma dhurosh Xhenetin dhe kërkoj mbrojtjen Tënde nga Zjarri.[86]

**(65)**

**اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ بِأَنِّي أَشْهَدُ أَنَّكَ أَنْتَ اللَّهُ لاَ إِلَهَ إِلاَّ أَنْتَ الأَحَدُ الصَّمَدُ الَّذِي لَمْ يَلِدْ وَلَمْ يُولَدْ وَلَمْ يَكُنْ لَهُ كُفُواً أَحَدٌ.**

***All-llahumme inní es`luke bi enní eshhedu enneke Ente All-llahu La i-Ilahe il-la Ente El-Ehadus-Samed el-ledhi lem jelid ue lem juled ue lem jekun lehu kufuven ehad.***

*[86] Transmetojnë autorët e katër Suneneve (Sahih Ibën Maxheh 2/329).*

- O Zoti im, unë të lutem Ty duke dëshmuar se Ti je All-llahu, s`ka të adhuruar tjetër përveç Teje, i vetëm dhe i panevojshëm për askë, i Cili s`ka lindur askë, e as nuk është i lindur prej askujt. Ti je i pakrahasueshëm.[87]

## 25-DHIKRI PAS PËRFUNDIMIT TË FARZIT TË ÇDO NAMAZI

**(66)**

اَسْتَغْفِرُ اللّٰهَ

***"Estagfirullah** (3 herë)**",***

- Kërkoj falje nga All-llahu.

---

*[87] Transmetojnë: Ebu Davudi 2/62, Tirmidhiu 5/515, Ibën Maxheh 2/1267, Ahmedi 5/360, (Sahih Ibën Maxheh 2/329 dhe Sahih Et-Tirmidhi 3/163, Muslimi 1/414).*

اللَّهُمَّ أَنْتَ السَّلامُ ومِنْكَ السَّلامُ تَبَارَكْتَ يَاذَا الجَلالِ وَالإِكْرَامِ.

***All-llahume entes-selamu ue minkes-selamu tebarekte já dhel xhelali uel-ikram.***

- O Zoti im, Ti je shpëtimi dhe nga Ti vjen shpëtimi, i Lartë qofsh, o Zotërues i madhërisë dhe i nderit.[88]

**(67)**

لاَ إِلَهَ إِلاَّ اللَّهُ وَحْدَهُ لاَ شَرِيكَ لَهُ، لَهُ الْمُلْكُ وَلَهُ الْحَمْدُ وَهُوَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ، اللَّهُمَّ لاَ مَانِعَ لِمَا أَعْطَيْتَ ، وَلاَ مُعْطِيَ لِمَا مَنَعْتَ ، وَلاَ يَنْفَعُ ذَا الْجَدِّ مِنْكَ الجَدُّ.

***La ilahe il-lAll-llahu uahdehu la sherike leh, lehul mulku ue lehul hamdu ue huve 'ala kulli shejin kadir. All-llahume la mani'a lima a'tajte ue la m'utije lima mena'te ue la jenfe'u dhel xheddi minkel xheddu.***

- S'ka të adhuruar tjetër përveç All-llahut,

*[88] Muslimi 1/414.*

Një dhe i Pashoq. Atij i takon sundimi dhe lavdërimi dhe Ai është i Plotfuqishëm mbi çdo send. O Zoti im, nuk ka kush e ndalon atë që Ti e ke dhënë dhe s'ka kush e jep atë që Ti e ke ndaluar; (te Ti) nuk ka vlerë dobia e askujt, ngase çdo dobi vjen prej Teje.[89]

**(68)**

**لاَ إِلَهَ إِلاَّ اللَّهُ وَحْدَهُ لاَشَرِيكَ لَهُ ، لَهُ الْمُلْكُ وَلَهُ الْحَمْدُ وَهُوَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ. لاَ حَوْلَ وَلاَ قُوَّةَ إِلاَّ بِاللَّهِ ، لاَ إِلَهَ إِلاَّ اللَّهُ ، وَلاَ نَعْبُدُ إِلاَّ إِيَّاهُ ، لَهُ النِّعْمَةُ وَلَهُ الْفَضْلُ وَلَهُ الثَّنَاءُ الْحَسَنُ ، لاَ إِلَهَ إِلاَّ اللَّهُ مُخْلِصِينَ لَهُ الدِّينَ وَلَوْ كَرِهَ الْكَافِرُونَ**

***La ilahe il-lAll-llahu uahdehu la sherike leh, lehul mulku ue lehul hamdu ue huve ala kul-li shejin kadir, la haule ue la kuvete il-la bil-***

---

*[89] Buhariu 1/255, Muslimi 1/414.*

***lah, la ilahe il-lAll-llahu ue la na'budu il-la ijjahu lehun-ni'metu ue lehul-fadlu ue lehuth-thenaul hasen. La ilahe il-lAll-llahu muhli-sine lehud-din ue leu kerihel-kafirun***

- S'ka të adhuruar tjetër përveç All-llahut, Një dhe i Pashoq. Atij i takon sundimi dhe lavdërimi dhe Ai është i Plotfuqishëm mbi çdo send, S'ka ndryshim e as fuqi pa ndihmën e All-llahut; nuk ka Zot tjetër përveç All-llahut dhe nuk e adhurojmë askë tjetër përveç Tij, dhuntitë dhe mirësitë janë nga Ai dhe vetëm Atij i takon lavdërimi më i mirë. S'ka të adhuruar tjetër përveç All-llahut. Me sinqeritet Atij i besojmë dhe i nënshtrohemi, edhe pse këtë e urrejnë jobesimtarët (kafirët).[90]

**(69)**

---

*[90] Muslimi 1/415.*

**سُبْحَانَ اللَّهِ وَالْحَمْدُ لِلَّهِ وَاللَّهُ أَكْبَرُ.**

***SubhanAll-llah, uel-hamdulil-lah, uAll-llahu Ekber.*** *(33 herë)*

**لاَ إِلَهَ إِلاَّ اللَّهُ وَحْدَهُ لاَشَرِيكَ لَهُ، لَهُ الْمُلْكُ وَلَهُ الْحَمْدُ وَهُوَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ.**

***La ilahe il-lAll-llahu uahdehu la sherike leh, lehul mulku ue lehul hamdu ue huve ala kul-li shejin kadir.***

- S'ka të adhuruar tjetër përveç All-llahut, Një dhe i Pashoq, Atij i takon sundimi dhe lavdërimi dhe Ai është i Plotfuqishëm mbi çdo send.[91]

**(70)**

**﴿ قُلْ أَعُوذُ بِرَبِّ الْفَلَقِ۞مِنْ شَرِّ مَا خَلَقَ۞وَمِنْ شَرِّ غَاسِقٍ إِذَا وَقَبَ۞وَمِنْ شَرِّ النَّفَّاثَاتِ فِي الْعُقَدِ۞وَمِنْ شَرِّ حَاسِدٍ إِذَا حَسَدَ﴾**

*91 Transmeton Muslimi 1/418, [Kush e thotë këtë pas çdo namazi, do t'i falen mëkatet edhe nëse janë sa shkuma e detit], Muslimi 1/418.*

﴿ قُلْ أَعُوذُ بِرَبِّ النَّاسِ۞مَلِكِ النَّاسِ۞إِلَهِ النَّاسِ۞مِنْ شَرِّ الْوَسْوَاسِ الْخَنَّاسِ۞الَّذِي يُوَسْوِسُ فِي صُدُورِ النَّاسِ۞مِنْ الْجِنَّةِ وَالنَّاسِ﴾

﴿قُلْ هُوَ اللَّهُ أَحَدٌ۞اللَّهُ الصَّمَدُ۞لَمْ يَلِدْ وَلَمْ يُولَدْ۞وَلَمْ يَكُنْ لَهُ كُفُوًا أَحَدٌ ﴾

***Kul huvAll-llahu ehad, All-llahullahus-samed, lem jelid ue lem juled, ue lem jekun lehu kufuven ehad.***
***Kul e'udhu bi Rabbil felek, min sherri ma halek, ue min sherri gasikin idha uekab, ue min sherrin-nef-fathati fil ukad, ue min sherrrri hasidin idha hased.***
***Kul e'udhu bi Rabbin-nas, melikin-nas, ilahin-nas, minsherr-rril uesuasil-han-nas, eledhi juuesuisu fi sudurin-nas, minel xhin-neti uen-nas.***

- Pas çdo namazi nga një herë, kurse pas na-

mazit të sabahut dhe akshamit nga tri herë.[92]

**(71)**

﴿اللّهُ لَا إِلَهَ إِلاّ هُوَ الحَيُّ القَيُّومُ لَا تَأْخُذُهُ سِنَةٌ وَلَا نَوْمٌ لَهُ مَا فِي السَّمَوَاتِ وَمَا فِي الأَرْضِ مَنْ ذَا الَّذِي يَشْفَعُ عِنْدَهُ إِلاَّ بِإِذْنِهِ يَعْلَمُ مَا بَيْنَ أَيْدِيهِمْ وَمَا خَلْفَهُمْ وَلَا يُحِيطُونَ بِشَيْءٍ مِنْ عِلْمِهِ إِلاّ بِمَا شَاءَ وَسِعَ كُرْسِيُّهُ السَّمَوَاتِ وَالأَرْضَ وَلَا يَؤُدُهُ حِفْظُهُمَا وَهُوَ العَلِيُّ العَظِيمُ﴾

*All-llahu La Ilahe il-la huvel-Hajjul-Kajjumu, la te`hudhuhu sinetun ue la nevmun, lehu ma fis-semauati ue ma fil-erdi, men dhel-ledhi jeshfe'u 'indehu il-la bi idhnihi, ja'lemu ma bejne ejdíhim ue ma halfehum ue la juhítune bi shej`in min 'ilmihi il-la bima sháe vesi'a Kursijjuhus-semavati uel-erda, ue la*

---

*[92] Transmetojnë: Ebu Davudi 2/86, Nesaiu 3/68, (Sahih Et-Tirmidhi 3/182); "Kush e thotë këtë tri herë në mëngjes dhe në mbrëmje, i mjaftojnë për çdo gjë."*

***jeúduhú hifdhuhuma ue huuel-′Alijjul-′Adh-ím.***

(Pas çdo namazi farz)

- All-llahu është Një, s`ka Zot tjetër përveç Atij, Ai është Mbikëqyrës i përhershëm dhe i përjetshëm. Ai nuk kotet, e as nuk e zë gjumi, gjithë ç'ka në qiej dhe në tokë është vetëm e Tij. Kush mund të ndërmjetësojë tek Ai, vetëm se me lejen e Tij? Ai di të tashmen që është pranë tyre dhe të ardhmen. Nga ajo që Ai di, të tjerët dinë vetëm aq sa Ai ka dëshiruar. Kursija e Tij përfshin qiejt dhe tokën, kurse kujdesi i Tij ndaj të dyjave nuk i vjen rëndë, Ai është më i Larti, më i Madhi.[93]

---

[93] ***"Kush e lexon Ajetul kursinë pas çdo namazi farz, nuk e pengon asgjë që të hyjë në Xhenet, përveç nëse vdes."*** *Transmetojnë: Nesaiu në librin (Amelul-jevm vel-lejl, hadithi nr.100, gjithashtu transmeton Ibën Es-sunij, hadithi nr.121. Albani e ka bërë këtë hadith të vërtetë (Sahihul-xhamiu 5/339 dhe Silsiletul-Ehadith Es-Sahiha 2/697, hadithi nr.972).*

**(72)**

**لاَ إِلَهَ إِلاَّ اللَّهُ وَحْدَهُ لاَشَرِيكَ لَهُ، لَهُ الْمُلْكُ وَلَهُ الْحَمْدُ يُحْيِي وَيُمِيتُ وَهُوَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ**

***La Ilahe il-lAll-llahu uahdehu la sherike leh, lehul mulku ue lehul hamdu juhjí ue jumitu ue huve alá kul-li shej`in kadir.***

(Dhjetë herë pas namazit të sabahut dhe ak-shamit)

- S’ka të adhuruar tjetër përveç All-llahut, Një dhe i Pashoq, Atij i takon sundimi dhe lavdërimi, Ai jep jetë dhe vdekje dhe Ai është i Plotfuqishëm mbi çdo send.[94]

**(73)**

**اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ عِلْماً نَافِعاً وَرِزْقاً طَيِّباً ، وَعَمَلاً مُتَقَبَّلاً.**

***All-llahume inni eseluke ‘ilmen nafi’an ue rizkan tajjiben ue ‘amelen mutekabbelen.***

---

*[94] Tirmidhiu (5/115) dhe Ahmedi (4/227). Shikoni “Zadul-Meat” 1/300.*

- O Zoti im, të lutem më jep dituri të dobishme dhe furnizim të mirë dhe të lutem të m'i pranosh veprat.[95]

## 26-DUAJA E ISTIHARE NAMAZIT

**(74)**

**عَنْ جَابِرِ بْنِ عَبْدِاللَّهِ رَضِي اللَّه عَنْهُمَا قَالَ: " كَانَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّه عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يُعَلِّمُنَا الاسْتِخَارَةَ فِي الامُورِ كُلِّهَا كَمَا يُعَلِّمُنَا السُّورَةَ مِنَ الْقُرْآنِ يَقُولُ إِذَا هَمَّ أَحَدُكُمْ بِالامْرِ فَلْيَرْكَعْ رَكْعَتَيْنِ مِنْ غَيْرِ الْفَرِيضَةِ ثُمَّ لِيَقُلِ: اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْتَخِيرُكَ بِعِلْمِكَ ، وَأَسْتَقْدِرُكَ بِقُدْرَتِكَ ، وَأَسْأَلُكَ مِنْ فَضْلِكَ الْعَظِيمِ فَإِنَّكَ تَقْدِرُ وَلاَ أَقْدِرُ ،**

---

*[95] Transmeton Ibën Maxheh dhe të tjerët (Sahih Ibën Maxheh 1/152 dhe Mexhmeaz-zevaid 10/111).*

**وَتَعْلَمُ وَلاَ أَعْلَمُ ، وَأَنْتَ عَلاَّمُ الْغُيُوبِ ، اللَّهُمَّ إِنْ كُنْتَ تَعْلَمُ أَنَّ هَذَا الأَمْرَ -و يسمّي حاجته- خَيْرٌ لِي فِي دِينِي وَمَعَاشِي وَعَاقِبَةِ أَمْرِي فَاقْدِرْهُ لِي وَيَسِّرْهُ لِي ثُمَّ بَارِكْ لِي فِيهِ ، وَإِنْ كُنْتَ تَعْلَمُ أَنَّ هَذَا الأَمْرَ شَرٌّ لِي فِي دِينِي وَمَعَاشِي وَعَاقِبَةِ أَمْرِي فَاصْرِفْهُ عَنِّي وَاصْرِفْنِي عَنْهُ وَاقْدِرْ لِي الْخَيْرَ حَيْثُ كَانَ ثُمَّ أَرْضِنِي بِهِ.**

Transmetohet nga Xhabir Ibën Abdullahu radijAll-llahu anhu, i cili ka thënë: “Pejgam-beri ﷺ na mësonte duanë e isti-hares për çdo çështje, siç na mësonte suret e Kur’anit, dhe thonte: "Kur dikush nga ju dëshiron të vendosë për një punë me rëndësi, le t’i falë dy rekate (nafile) namaz dhe pastaj le të thotë:

***"All-llahume inní estehíruke bi ‘ilmike ue estakdiruke bi kudretike ue es`eluke min fadlikel-'adhim, fe inneke takdiru ue la ak-diru, ue ta'lemu ue la a'ëlemu ue ente al-lámul gujúb. All-llahume in kunte ta'ëlemu enne hadhel emru -*** *(emërton nevojën e tij)* ***- hajrun lí fi diní ue me'áshí ue ‘ákibeti emrí ue***

***'áxhilihi ue áxhilihi fakdirhu lí ue jessir-hu lí thumme barik lí fihi. Ue in kunte ta'-ëlemu enne hadhel emru -** (emërton nevojën e tij) **- sherrun lí fi diní ue me'áshi ue 'ákibeti emri ue 'áxhilihi ue áxhilihi, fas-rifhu anní vesrifní anhu uakdir lí el-hajre hajthu kane thumme erdiní bihi."***

- O Zoti im, me diturinë Tënde kërkoj mbarësi. Kërkoj ndihmë prej fuqisë Sate; kërkoj nga të mirat e Tua të shumta, sepse Ti ke mundësi, kurse unë s'kam mundësi, Ti di çdo gjë, kurse unë nuk di, Ti je Ai që i di të fshehtat. O Zot, nëse kjo punë imja (emërton nevojën e tij), është e dobishme për fenë time dhe jetën time, për kohën e tashme dhe të ardhmen, ma mundëso realizimin e saj, ma lehtëso mua këtë dhe më beko në të. E nëse kjo punë është e dëmshme për fenë dhe jetën time, për kohën e tashme dhe të ardhmen, largoje këtë nga unë dhe më largo mua nga kjo e më përcakto mirësinë (mbarësinë) kudo që të jetë dhe më bë të jem i kënaqur me të.

*Kush kërkon ndihmë nga All-llahu (bën Isti-*

*hare), gjithashtu kush konsulohet me njerëz (besimtarë) dhe bëhet i vendosur në pikësynimin e tij, nuk do të pendohet.*[96]

All-llahu [subhanehu ve teala] thotë:

﴿ وَ شَاوِرْهُمْ فِي الأَمْرِ فَإِذَا عَزمْتَ فَتَوَّكَلْ عَلَى اللهِ﴾

***"Konsultohu me ta për të gjitha çështjet, e kur të vendosësh, atëherë mbështetu në All-llahun."***[97]

## 27-DHIKRI I MËNGJESIT DHE I MBRËMJES

اَلْحَمْدُ لِلهِ وَحْدَهُ، وَالصَّلاَةُ وَالسَّلاَمُ عَلَى مَنْ لاَ نَبِيَّ بَعْدَهُ

***Elhamdu lil-ahi uahdeh, ues-salatu ues-selamu ala men la nebijje ba***ٓ***deh.***

*[96] Tansmeton Buhariu 7/162.*

*[97] Ali Imran :159.*

- Falënderimi i takon vetëm All-llahut, mëshira dhe shpëtimi (i All-llahut) qofshin mbi atë pas të cilit s`ka më Pejgamber, Muhamedin ﷺ.[98]

**(75)**

**﴿اللّهُ لَا إِلَـهَ إِلاّ هُوَ الحَيُّ القَيُّومُ لَا تَأْخُذُهُ سِنَةٌ وَلَا نَوْمٌ لَهُ مَا فِي السَّمَوَاتِ وَمَا فِي الأَرْضِ مَنْ ذَا الَّذِي يَشْفَعُ عِنْدَهُ إِلَاّ بِإِذْنِهِ يَعْلَمُ مَا بَيْنَ أَيْدِيهِمْ وَمَا خَلْفَهُمْ وَلَا يُحِيطُونَ بِشَيْءٍ مِنْ عِلْمِهِ إِلَاّ بِمَا شَاءَ وَسِعَ كُرْسِيُّهُ السَّمَوَاتِ وَالأَرْضَ وَلَا يَؤُدُهُ حِفْظُهُمَا وَهُوَ العَلِيُّ العَظِيمُ﴾**

---

*[98] Transmetohet nga Enesi, se Pejgamberi ﷺ ka thënë: "Të ulem me një popull që përmend All-llahun prej namazit të sabahut e deri sa të lindë dielli është më e dashur për mua sesa t`i liroj katër robër prej bijve të Ismailit dhe të ulem me një popull që e përmend All-llahun prej namazit të ikindisë e deri sa të perëndojë dielli është më e dashur për mua sesa t`i liroj katër robër." Transmeton Ebu Davudi, hadithi nr:3667. Albani këtë hadith e ka bërë të mirë (Sahih Ebu Davud 2/698).*

***All-llahu La Ilahe il-la huvel-Hajjul-Kajjumu, la te`hudhuhu sinetun ue la neumun, lehu ma fis-semauati ue ma fil-erdi, men dhelledhi jeshfe◌̆u ◌̆indehu il-la bi idhnihi, ja◌̆lemu ma bejne ejdihim ue ma halfehum ue la juhitune bi shej`in min ilmihi il-la bima shae vesi'a Kursijjuhus-semauati uel-erda, ue la jeuduhu hifdhuhuma ue huvel-◌̆Alijjul-◌̆Adhim.***

- All-llahu është Një, s`ka Zot tjetër përveç Atij, Ai është Mbikëqyrës i përhershëm dhe i përjetshëm. Ai nuk kotet, e as nuk e zë gjumi; gjithë ç’ka në qiej dhe në tokë është vetëm e Tij. Kush mund të ndërmjetësojë tek Ai vetëm se me lejen e Tij. Ai di të tashmen që është pranë tyre dhe të ardhmen. Nga ajo që Ai di, të tjerët dinë vetëm aq sa Ai ka dëshiruar. Kursija e Tij përfshin qiejt dhe tokën, kurse kujdesi i Tij ndaj të dyjave nuk i vjen rëndë, Ai është më i Larti, më i Madhi.

**(76)**

*Suret* ***Kul huvAll-llahu ehad, Kul eُudhu bi Rabbil felek, Kul eُudhu bi Rabbin-nas*** *(nga tri herë, shiko faqen 85-86)****.***[99]

**(77)**

**َأَ صْبَحْنَا وَأَصْبَحَ الْمُلْكُ لِلَّهِ وَالْحَمْدُ لِلَّهِ لاَ إِلَهَ إِلاَّ اللَّهُ وَحْدَهُ لا شَرِيكَ لَهُ ، لَهُ الْمُلْكُ وَلَهُ الْحَمْدُ وَهُوَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ ، رَبِّ أَسْأَلُكَ خَيْرَ مَا فِي هَذَا اليَوْمِ ، وَخَيْرَ مَا بَعْدَهُ ، وَأَعُوْذُ بِكَ مِنْ شَرِّ هَذَا اليَوْمِ وشَرِّ مَا بَعْدَهُ، رَبِّ أَعُوْذُ بِكَ مِنَ الْكَسَلِ وسُوءِ الكِبَرِ ، رَبِّ أَعُوْذُ بِكَ مِنْ عَذَابٍ فِي النَّارِ وَعَذَابٍ فِي الْقَبْرِ.**

***Asbahna ue asbaha el-Mulku lil-lah uel-hamdulil-lah la Ilahe il-lAll-llahu uahdehu la sherike leh, lehul-mulku ue lehul-hamdu ue***

---

[99] ***"Kush e thotë këtë tri herë në mëngjes dhe në mbrëmje, do t'i mjaftojnë për çdo gjë." (****Transmetojnë Ebu Davudi 4/322, Tirmidhiu 5/576, (Sahih Et-Tirmidhi 3/182).*

***Huve ◌̏ala kul-li shejin kadir. Rabbi es`eluke-l-hajre ma fi hadhel-jeumi ue hajre ma ba◌̏dehu ue e◌̏udhu bike min sherri ma fi hadhel-jevmi ue sherri ma ba◌̏dehu.***[100] ***Rabbi e◌̏udhu bike minel-keseli ue su`il-kiber. Rabbi e◌̏udhu bike min ◌̏adhabin fin-nar ue ◌̏adhabin fil-kabr.***

- E arritëm mëngjesin; e gjithë pasuria i takon All-llahut; falënderimi është për All-llahun, nuk ka të adhuruar tjetër përveç All-llahut, i Cili është Një dhe i Pashoq; Atij i takon sundimi dhe falënderimi; Ai mbi çdo send është i Plotfuqishëm. O Zot, prej Teje kërkoj mbarësinë (të mirën) e kësaj dite dhe të ditë-

---

[100] *Ndërsa kur errësohej thoshte: "**Rabbi es`eluke hajre ma fi hadhihil-lejleti ue hajre ma ba◌̊deha, ue e◌̊udhu bike min sherri hadhihil-lejleti ue sherri ma ba◌̊deha."** O Zot, kërkoj nga Ti hajrin (të mirën) e kësaj nate dhe të netëve të tjera dhe prej Teje kërkoj mbrojtjen nga e liga e kësaj nate dhe e netëve të tjera.*

ve të tjera dhe prej Teje kërkoj mbrojtjen nga e liga e kësaj dite dhe e ditëve të tjera. O Zot, kërkoj mbrojtjen Tënde nga përtacia dhe mendjemadhësia. O Zot, më mbro nga dënimi i Xhehennemit dhe nga dënimi i varrit.[101]

**(78)**

**اللَّهُمَّ بِكَ أَصْبَحْنَا وَبِكَ أَمْسَيْنَا وَ بِكَ نَحيَا وَ بِكَ نَمُوتُ وَ إِلَيكَ النُّشُورُ**

*[101] Muslimi 4/2088.*

***All-llahume bike esbahna ue bike emsejna ue bike nahja ue bike nemutu ue ilejken-nu-shur.***[102]

- O Zot im, me emrin Tënd e arrijmë mëngjesin dhe me emrin Tënd e arrijmë mbrëmjen, me emrin Tënd ngjallemi dhe me emrin Tënd vdesim dhe te Ti është kthimi.[103]

**(79)**

**اللَّهُمَّ أَنْتَ رَبِّي لا إِلَهَ إلا أَنْتَ خَلَقْتَنِي وَأَنَا عَبْدُكَ وَأَنَا عَلَى عَهْدِكَ وَوَعْدِكَ مَا اسْتَطَعْتُ أَعُوذُ بِكَ مِنْ شَرِّ مَا**

---

*[102] "**All-llahume bike emsejna ue bike esbahna ue bike nahja ue bike nemutu ue ilejkel-mesir.**" O Zot, me emrin Tënd e arrijmë mbrëmjen dhe me emrin Tënd e arrijmë mëngjesin, me emrin Tënd ngjallemi dhe me emrin tënd vdesim dhe te Ti është tubimi.*

*[103] Transmeton Tirmidhiu 5/466 (Sahih Et-Tirmidhi 3/142).*

صَنَعْتُ أَبُوءُ لَكَ بِنِعْمَتِكَ عَلَيَّ وَأَبُوءُ بِذَنْبِي فَاغْفِرْ لِي فَإِنَّهُ لا يَغْفِرُ الذُّنُوبَ إِلا أَنْتَ

***All-llahume ente Rabbi la Ilahe il-la ente halakteni ue ene ◌̏abduke ue ene ◌̏ala ◌̏ahdike ue ua◌̏dike mesteta◌̏tu e◌̏udhu bike min sherri na sana◌̏tu eb`u leke bi ni◌̏metike ◌̏aleje ue eb`u bi dhenbi fagfir li fe innehu la jagfirudh-dhu-nube il-la Ente.***

- O All-llah, ti je Zoti im, nuk ka të adhuruar tjetër përveç Teje; Ti më ke krijuar dhe unë jam robi Yt, do të qëndroj besnik ndaj marrëveshjes dhe premtimit Tënd sa të kem mundësi. Kërkoj mbrojtjen Tënde nga e keqja që kam vepruar, unë jam mirënjohës ndaj dhuntive të Tua, i pranoj mëkatet e mia, andaj më

fal, ngase mëkatet nuk i fal askush tjetër përveç Teje.[104]

**(80)**

**اللَّهُمَّ إِنِّي أَصْبَحْتُ أُشْهِدُكَ ، وَأُشْهِدُ حَمَلَةَ عَرْشِكَ ، وَمَلائِكَتَكَ ، وَجَمِيعَ خَلْقِكَ ، أَنَّكَ أَنْتَ اللَّهُ لاَ إِلَهَ إِلاَّ أَنْتَ ، وَحْدَكَ لاَشَرِيكَ لَكَ ، وأَنَّ مُحَمَّداً عَبْدُكَ وَرَسُولُكَ.**

***All-llahumme inni asbahtu*[105] *ush-hiduke, ue ush-hidu hamelete ̃Arshike ue Melaiketeke ue xhemĩa halkike, Enneke EnteAll-llahu la Ila-he il-la Ente uahdeke la sherike Lek, ue enne Muhammeden ̃abduke ue resuluke.***

---

*104 ''**Kush e thotë këtë në mbrëmje duke qenë i bindur në të dhe vdes po atë natë, do të jetë nga banorët e Xhenetit, po ashtu edhe në mëngjes.**'' (Transmeton Buhariu 7/150).*

*105 Ndërsa në mbrëmje thotë: **"All-llahumme inni emsej-tu...***

- O Zoti im, u gdhiva, dëshmoj për Ty dhe për mbajtësit e Arshit Tënd, për melaiket e Tua dhe për të gjitha krijesat e Tua, se vërtet Ti je All-llahu i Vetëm, s`ka të adhuruar tjetër përveç Teje, Ti je i Vetëm dhe i Pashoq dhe dëshmoj se Muhammedi ﷺ është rob dhe i Dërguar Yti.

**(81)**

**اللَّهُمَّ مَا أَصْبَحَ بِي مِنْ نِعْمَةٍ ، أَوْ بِأَحَدٍ مِنْ خَلْقِكَ ، فَمِنْكَ وَحْدَكَ لاَشَرِيكَ لَكَ ، فَلَكَ الْحَمْدُ وَلَكَ الشُّكْرُ.**

***All-llahume ma asbaha bi*[106] *min ni`metin eu bi ehadin min halkike, fe minke uahdeke la she-rike lek, fe lekel-hamdu ue lekesh-shukru.***

- O Zoti im, ajo që më është dhënë mua ose ndonjërës prej krijesave të Tua nga begatitë e

[106] *Ndërsa në mbrëmje thotë:* ***All-llahumme ma emsa bi…***

tëra është vetëm nga Ti, që je i Pashoq; Ty të qofshin lavdërimi dhe falënderimi.

**(82)**

**اللَّهُمَّ عَافِنِي فِي بَدَنِي ، اللَّهُمَّ عَافِنِي فِي سَمْعِي ، اللَّهُمَّ عَافِنِي فِي بَصَرِي ، لاَ إِلَـهَ إِلاَّ أَنْتَ.اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوْذُ بِكَ مِنَ الْكُفْرِ ، وَالْفَقْرِ ، وأَعُوْذُ بِكَ مِنْ عَذَابِ القَبْرِ ، لاَ إِلَـهَ إِلاَّ أَنْتَ.**

***All-llahume ◌̏afini fi bedeni, All-llahume ◌̏afini fi sem◌̊i, All-llahume ◌̏afini fi besari, la ilahe il-la ente, e◌̏udhu bike minel-kufri uel-fakri, ue e◌̏udhu bike min adhabil-kabr, la ilahe il-la ente*** *(tri herë në mëngjes dhe tri herë në mbrëmje)***.**

- O Zoti im, më jep shëndet në trupin tim, O Zoti im, më jep shëndet në të dëgjuarit tim, O Zoti im, më jep shëndet në të parët tim. S'ka të adhuruar tjetër përveç Teje. O Zoti im, kërkoj mbrojtjen Tënde nga kufri (mosbesimi) e

varfëria dhe kërkoj mbrojtjen Tënde nga dënimi i varrit. S'ka të adhuruar tjetër përveç Teje.[107]

**(83)**

**حَسْبِيَ اللَّهُ لاَ إِلَـهَ إِلاَّ هُوَ عَلَيْهِ تَوَكَّلْتُ وَهُوَ رَبُّ الْعَرْشِ الْعَظِيمِ.**

***HasbijAll-llahu la Ilahe il-la hu(ve), ّAlejhi teuekkeltu ue Huve Rabbul-`arshil-`adhim.*** *(7 herë)*

- Më mjafton mua All-llahu; s'ka të adhuruar tjetër përveç Tij. Tek Ai jam mbështetur dhe Ai është Zoti i Arshit të Madh.[108]

*[107] Transmetojnë: Ebu Davudi 4/324, Ahmedi 5/42, dhe Nesaiu në Amelul-jevmi vel-lejleh, nr:22, Ibën Sunnijj, nr:69, dhe Buhariu në El-Edeb-El-Mufred, dijetari Ibën Baz, në librin e tij Tuhfetul-Ahjar, fq.26, senedin e këtij hadithi e ka bërë të mirë (hasen).*

**(84)**

**اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ الْعَفْوَ وَالْعَافِيَةَ فِي الدُّنْيَا وَالآخِرَةِ ، اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ الْعَفْوَ وَالْعَافِيَةَ فِي دِينِي ، وَدُنْيَايَ وَأَهْلِي ، وَمَالِي ، اللَّهُمَّ اسْتُرْ عَوْرَاتِي ، وَآمِنْ رَوْعَاتِي ، اللَّهُمَّ احْفِظْنِي مِنْ بَيْنِ يَدَيَّ ، وَمِنْ خَلْفِي ، وَعَنْ يَمِينِي ، وَعَنْ شِمَالِي ، وَمِنْ فَوْقِي ، وَأَعُوْذُ بِعَظَمَتِكَ أَنْ أُغْتَالَ مِنْ تَحْتِيَ.**

***All-llahume inni es`elukel-`afue uel-`afijete fid-dunja uel-ahireh, All-llahume inni es`elukel-`afue uel-afijete fi dini ue dunjaje ue ehli ue mali. All-llahumes-tur ◌̆aurati ue amin reu◌̆ati. All-llahumeahfedhni min bejni jedejje ue min halfi ue ◌̆an jemini ue ◌̆an shi-***

---

[108] ***"Kush e thotë këtë në mëngjes dhe në mbrëmje shtatë herë, i mjafton atij të cilin e brengos çështja e kësaj bote dhe e ahiretit."*** *(Transmetojnë Ibën Sunnijj, hadithi nr:71, merfu, dhe Ebu Davudi mevkuf 4/321. Isnadin e këtij hadithi e kanë bërë të vërtetë Shuajb dhe Abdulkadër Arnauti (Zadul-Me'ad 2/376).*

***mali ue min fevki ue eͤudhu bike en ugtale min tahti.***

- O Zoti im, kërkoj nga Ti falje dhe shpëtim në këtë botë dhe në Ahiret. Zoti im, kërkoj që të më falësh dhe të më mbrosh në fenë time dhe në jetën time, ma mbro familjen dhe pasurinë time. O Zoti im, m'i mbulo të metat e mia dhe më qetëso në momentet trishtuese. O Zot, më ruaj nga para dhe prapa, në të djathtë, në të majtë dhe nga lart; kërkoj nga ti që të më mbrosh të mos më lëshojë toka.[109]

**(85)**

**اللَّهُمَّ عَالِمَ الْغَيْبِ وَالشَّهَادَةِ فَاطِرَ السَّمَوَاتِ وَالأَرْضِ رَبَّ كُلِّ شَيْءٍ وَمَلِيكَهُ ، أَشْهَدُ أَنْ لاَ إِلَهَ إِلاَّ أَنْتَ أَعُوْذُ**

*[109] Transmetojnë Ebu Davudi dhe Ibën Maxheh (shih Sahih Ibën Maxheh 2/332).*

بِكَ مِنْ شَرِّ نَفْسِي وَمِنْ شَرِّ الشَّيْطَانِ وَشِرْكِهِ ، وَأَنْ أَقْتَرِفَ عَلَى نَفْسِي سُوءاً أَوْ أَجُرَّهُ إِلَى مُسْلِمٍ.

***All-llahume ̃alimel-gajbi uesh-shehadeti fat-ires-semauati uel-erdi, Rabbe kul-le shej`in ue melikehu, eshhedu en la Ilahe il-la ente, e̊udhu bike min sherri nefsiue sherrish-shejtani ue shirkihi ue en akterife ̃ala nefsi su`en eu exhu-rrehu ila muslimin.***

- O Zoti im, Ti je Ai i Cili i di të fshehtat dhe të dukshmet, Krijues i qiejve dhe i tokës, Zot i çdo sendi dhe Mbizotërues i saj, dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër përveç Teje; kërkoj mbrojtjen Tënde nga e keqja e vetes sime dhe nga e keqja e djallit dhe shirku i ti, dhe kërkoj të më mbrosh që vetvetes e as ndonjë muslimani të mos i bëj keq.[110]

*[110] Transmetojnë Tirmidhiu dhe Ebu Davudi (Sahih Et-Tirmidhi 3/142).*

**(86)**

**بِسْمِ اللَّهِ الَّذِي لا يَضُرُّ مَعَ اسْمِهِ شَيْءٌ فِي الارْضِ وَلا فِي السَّمَاءِ وَهُوَ السَّمِيعُ أَلْعَلِيمُ**

***Bismil-lahil-ledhi la jedur-ru me`a-ismihi shej`un fil-erdi ue la fis-semai ue huves-semi◌̏ul- ◌̏alim.*** *(tri herë)*

- Me emrin e All-llahut, pranë Emrit të të Cilit nuk bën dëm asgjë në tokë e as në qiell, Ai që dëgjon shumë dhe di çdo send.[111]

**(87)**

---

*[111] **"Kush e thotë këtë tri herë në mëngjes dhe në mbrëmje, nuk i bëhet dëm asgjë."** Transmetojnë Ebu Davudi 4/323, Tirmidhiu 5/465, Ibën Maxhe dhe Ahmedi (shih Sahih Ibën Maxhe 2/332), dijetari Ibën Bazi, në Tuhfetul-Ahjar, fq.39, senedin e këtij hadithi e ka bërë të mirë (hasen).*

رَضِيْت بِاللّهِ رباً وبالإِسلاَمِ دِيناً وبِمُحَمَّدٍ ﷺ نِيَاًّ

***Redijtu bil-lahi Rabben ue bil-Islami dinen, ue bi Muhammedin ﷺ nebijjen.***

- Jam i kënaqur që Zoti im është All-llahu, feja ime është Islami dhe Pejgamberi im Muhammedi ﷺ.[112]

**(88)**

**يَا حَيُّ يَا قَيُّمُ بِرحمَتِكَ اَسْتَغِيثُ أَصْلِحْ لي شَأْنِي كُلَّهُ وَ لاَ تَكِلْنِي إِلىَ نَفْسِي طَرْفَةَ عَيْنٍ**

---

[112] ***"Kush e thotë këtë çdo mëngjes dhe mbrëmje tri herë, është obligim i All-llahut që ta kënaqë atë ditën e Kijametit."*** *(Transmetojnë: Ahmedi 4/337, Nesaiu në librin: Amelul-jevmi vel-lejleh, nr:4, Ibën Sunnijj, nr:68, Ebu Davudi 4/418 dhe Tirmidhiu 5/465. Ibën Bazi, në Tuhfetul-Ahjar, fq.39, e ka bërë këtë hadith të mirë (hasen).*

***Ja Hajju ja Kajjumu bi rahmetike estegithu aslih li she`ni kul-leha ue la tekilni ila nefsi tarfete ajnin.***

- O i Gjallë përgjithmonë, o Mbikëqyrës i çdo gjëje, me mëshirën Tënde kërkoj ndihmë, ma përmirëso tërë gjendjen time dhe mos më lër të mbështetem në veten time as sa një lëvizje syri.[113]

**(89)**

**أَصْبَحْنَا وَأَصْبَحَ الْمُلْكُ لِلّهِ رَبِّ العَالَمِينَ ، اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ خَيْرَ هَذَا الْيَوْمِ ، فَتْحَهُ ، وَنَصْرَهُ ، وَنُورَهُ وَبَرَكَتَهُ ، وَهُدَاهُ ، وأَعُوْذُ بِكَ مِنْ شَرِّ مَا فِيهِ وَشرِّ مَا بَعْدهُ.**

---

*[113] Transmeton Hakimi, i cili e ka bërë hadithin të vërtetë. Hadithin e ka pëlqyer edhe Dhehebiu 1/545, (shih Sahihut-tergib vet-terhib 1/273).*

***Asbahna ue asbahal-Mulku lil-lahi Rabbil-ʿalemin.***[114] ***All-llahumme inni es`eluke hajre hadhel-jeumi***[115] ***fet-hahu, ue nasrehu ue nurehu, ue bereketehu, ue hudahu, ue eʿudhu bike min sherri ma fihi, ue sherri ma baʿdehu.***

- E arritëm mëngjesin dhe e tërë pasuria i takon All-llahut, Zotit të botëve. O Zoti im, unë kërkoj mirësinë e kësaj dite, hapjen e saj, ndihmën e saj, dritën e saj, dhuntinë dhe udhëzimin e saj. Kërkoj të më mbrosh nga e keqja e saj dhe e ditëve të tjera pas saj.[116]

---

*114 Ndërsa në mbrëmje thotë: "**Emsejna ue Emsel-Mulku lil-lah…."***

*115 Ndërsa në mbrëmje thotë: "**All-llahumme inni es`eluke hajre hadhihil-lejleti, fethaha ue nasreha, ue n·reha, ue berketeha, ue hudaha, ue e'udhu bike min sherri ma fiha ue sherri ma baedeha."***

*116 Transmeton Ebu Davudi 4/322; isnadin e këtij hadithi e kanë bërë të mirë (hasen) Shuajb dhe Abdulkadër Arnauti ( shih Zadul-Me'ad 2/273).*

**(90)**

**أَصْبَحْنَا عَلَى فِطْرَةِ الإِسْلامِ ، وَعَلَى كَلِمَةِ الإِخْلاصِ ، وَعَلَى دِينِ نَبِيِّنَا مُحَمَّدٍ ﷺ وَعَلَى مِلَّةِ أَبِينَا إِبْرَاهِيمَ حَنِيفاً مُسْلِماً وَمَا كَانَ مِنَ الْمُشْرِكِينَ.**

***Asbahna*[117] *ٴala fitretil-Islam ue ٴala keli-metil-Ihlas, ue ٴala dini nebijjina Muham-medin ﷺ, ue ٴala mil-leti ebina Ibrahime Hanifen musli-men ue ma kane minel-mushrikin.***

- E arritëm mëngjesin në natyrshmërinë Islame, në fjalën e sinqertë (fjala: LA ILAHE IL-LALL-LLAH), në fenë e Pejgamberit tonë, Muhammedit ﷺ, dhe në popullin (fenë) e babait tonë Ibrahimit, i cili ka qenë besim-

---

[117] *Ndërsa në mbrëmje thotë**: "Emsejna ala fitretil-Islam…".***

drejtë, musliman e nuk ka qenë prej mushri-këve (idhujtarëve).[118]

**(91)**

**سُبْحَانَ اللَّهِ وَبِحَمْدِهِ**

***SubhanAll-llahi ue bihamdihi*** *(100 herë)*

- I Lartë qoftë All-llahu, Atij të Cilit i takon Lavdërimi.[119]

**(92)**

**لا إِلَـهَ إِلا اللَّهُ وَحْدَهُ لا شَرِيكَ لَهُ، لَهُ الْمُلْكُ وَلَهُ الْحَمْدُ وَهُوَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرَ**

---

*118 Transmetojnë: Ahmedi 3/406-407, Ibën Sunnijj në "Amelul-jevmi vel-lejleh", nr:34 (Sahih El-Xhami'u 4/ 209).*

*119* ***"Kush e thotë këtë në mëngjes dhe në mbrëmje 100 herë, askush s'do të vijë Ditën e Kiametit me diçka më të vlefshme se ky, përveç atij që ka thënë sikur ky a më tepër."*** *(Transmeton Muslimi 4/2071).*

***La Ilahe il-lAll-llahu uahdehu la sherike leh, lehul-mulku ue lehul-hamdu ue huve ala kul-li shejin kadir.*** *(10 herë, ose një herë kur përton)*[120]

- S'ka të adhuruar përveç All-llahut, Një dhe i Pashoq, Atij i takon sundimi dhe lavdërimi. Ai është i Plotfuqishëm mbi çdo send.

**(93)**

**لا إِلَهَ إِلا اللَّهُ وَحْدَهُ لا شَرِيكَ لَهُ، لَهُ الْمُلْكُ وَلَهُ الْحَمْدُ وَهُوَ عَلَيَ كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ**

*120 Transmetojnë: Ebu Davudi 4/319, Ibën Maxheh dhe Ahmedi 4/60, (Sahih Et-tergib vet-terhib 1/270 dhe Sahih Ebu Davud 3/957, Sahih Ibën Maxheh 2/331 dhe Zadul-Me'ad 2/377).*

***La ilahe il-lAll-llahu uahdehu la sherike leh, lehul-Mulku ue lehul-hamdu ue huve ala kul-li shejin kadir.*** *(100 herë në mëngjes)*

- S'ka të adhuruar përveç All-llahut, Një dhe i Pashoq, Atij i takon sundimi dhe lavdërimi. Ai është i plotfuqishëm mbi çdo send.[121]

**(94)**

**سُبْحَانَ اللَّهِ وَبِحَمْدِهِ عَدَدَ خَلْقِهِ وَرِضَا نَفْسِهِ وَزِنَةَ عَرْشِهِ وَمِدَادَ كَلِمَاتِهِ.**

---

*[121] Pejgamberi ﷺ ka thënë: **"Kush e thotë këtë 100 herë në ditë, ka shpërblim sikur t'i ketë liruar 10 robër. Atij i shkruhen 100 të mira, i fshihen 100 mëkate (gjynahe) dhe është i mbrojtur nga djalli deri në mbrëmje, askush nuk ka vepruar më mirë se ky person, me përjashtim të atij që e ka thënë më tepër."** (Buhariu 4/95 dhe Muslimi 4/2071).*

***SubhanAll-llahi ue bihamdihi ̆adede halkihi ue rida nefsihi ue zinete ̆arshihi ue midade kelimatihi.*** *(tri herë në mëngjes)*

- I Madhërishëm qoftë All-llahu, aq sa është numri i krijesave të Tij dhe aq sa dëshiron Ai vetë. Po aq sa është i bukur Arshi i Tij dhe sa ngjyra e pasosur (e pafund) për t`i shkruar Fjalët e Tij.[122]

**(95)**

**اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ عِلْمًا نَافِعًا وَرِزْقًا طَيِّبًا وَعَمَلا مُتَقَبَّلًا**

***All-llahume inni es`eluke ̆ilmen nafi`an ue rizkan tajjiben ue ̆amelen mutekabbelen*** *(çdo mëngjes)*

- O Zoti im, të lutem më jep dituri të dobishme e furnizim të mirë dhe të lutem Të m'i

*[122] Muslimi 4/2090.*

pranosh veprat e mia.[123]

**(96)**

**أَسْتَغْفِرُ اللَّهَ وأَتُوبُ إِلَيْهِ**

***Estagfirullahe ue etubu ilejhi.*** *[100 herë në ditë]* - Kërkoj faljen e All-llahut dhe tek Ai pendohem.[124]

**(97)**

**أَعُوذُ بِكَلِمَاتِ اللَّهِ التَّامَّاتِ مِنْ شَرِّ مَا خَلَقَ**

***E'udhu bi kelimatil-lahit-tammati min sherri ma halaka.*** *(tre herë në mbrëmje)*

---

*[123] Transmetojnë Ibën Sunnijj në Amelul-jeumi uel-lejleh, nr:54, Ibën Maxheh, nr:925; Isnadin e këtij hadithi e kanë bërë të mirë (hasen) Shuajb dhe Abdulkadër Arnauti (Zadul-Me'ad 2/375).*

*[124] Transmetojnë: Buhariu (Fet-hul-Bari 11/101).*

- Kërkoj mbrojtje me fjalët e përsosura të All-llahut nga sherri (e keqja) që ka krijuar.[125]

**(98)**

**اللَّهُمّ صَلِّ وَ سلِّم على ◌َبِيِّنَاَ مُحَمَّدٍ**

***All-llahumme sal-li ue sel-lim ◌̃ala nebijjina Muhammed.***[126] *(10 herë)*

---

[125] *"**Kush e thotë këtë tri herë në mbrëmje, nuk i bën dëm temperatura e asaj nate.**" (Transmetojnë Ahmedi 2/290, Nesaiu në "Amelul-jevmi vel-lejleh", hadithi nr:590, Ibën Sunnijj, nr:68). (Sahih Et-Tirmidhi 3/187, Sahih Ibën Maxheh 2/266 dhe Tehfetul-Ahjar fq.45).*

[126] *Pejgamberi ﷺ ka thënë: "**Kush dërgon salavat mbi mua çdo mëngjes dhe çdo mbrëmje, atë person do ta arrijë shefaati im Ditën e Gjykimit.**" (Taberaniu, me dy senede, njëri prej tyre është i mirë) (Mexhmeaz-zevaid 10/120 dhe Sahihut-tergib vet-terhib 1/273)*

**(99)**

I bashkon shuplakat e dorës (të hapura nga qielli, si kur bëhet dua, sh.p.), fryn në to dhe lexon: suret Kul huvAll-llahu ehad, Kul eͨu-dhu bi Rabbil felek, Kul eͨudhu bi Rabbin-nas, (shiko faqen 85-86), e pastaj fërkon me to trupin aq sa mund të arrish, duke filluar nga koka, fytyra dhe pjesa e përparme e tru-pit, (kështu vepron tri herë).**[127]**

**(100)**

**﴿اللّهُ لاَ إِلَـهَ إِلاّ هُوَ الحَيُّ القَيُّومُ لاَ تَأْخُذُهُ سِنَةٌ وَلاَ نَوْمٌ لَهُ مَا فِي السَّمَوَاتِ وَمَا فِي الأَرْضِ مَنْ ذَا الَّذِي يَشْفَعُ عِنْدَهُ إِلاَّ بِإِذْنِهِ يَعْلَمُ مَا بَيْنَ أَيْدِيهِمْ وَمَا خَلْفَهُمْ وَلاَ يُحِيطُونَ بِشَيْءٍ مِنْ عِلْمِهِ إِلاّ بِمَا شَاءَ وَسِعَ كُرْسِيُّهُ**

---

*[127] Transmeton Buhari (Fet-hul-Bari 9/62) dhe Muslimi 4/1723.*

السَّمَوَاتِ وَالأَرْضَ وَلَا يَؤُدُهُ حِفْظُهُمَا وَهُوَ العَلِيُّ العَظِيمُ﴾

***All-llahu la Ilahe il-la huve, El-Hajjul-Kajjumu la te`hudhuhu sinetun ue la neumun, Lehu ma fis-semauati ue ma fil-erdi, men dhelledhi jeshfe̊u ̊indehu il-la bi idhnihi jålemu ma bejne ejdihim ue ma halfehum, ue la juhitune bi shej`in min ̊ilmihi il-la bi ma shae uesi`a Kursijjuhus-semauati uel-erda, ue la jeuduhu hifdhuhuma ue huvel-`alijjul-`adhim.***

- All-llahu është Një, s`ka Zot tjetër përveç Atij. Ai është Mbikëqyrës i përhershëm dhe i përjetshëm. Ai nuk kotet, as nuk e zë gjumi, gjithë ç’ka në qiej dhe në tokë është vetëm e Tij. Kush mund të ndërmjetësojë tek Ai, vetëm se me lejën e Tij? Ai di të tashmen dhe të ardhmen. Nga ajo që Ai di, të tjerët dinë vetëm aq sa Ai ka dëshiruar. Kursija e Tij përfshin qiejt dhe tokën, kurse kujdesi i Tij ndaj

të dyjave nuk i vjen rëndë. Ai është më i Larti, më i Madhi.[128]

**(101)**

**﴿آمَنَ الرَّسُولُ بِمَا أُنزِلَ إِلَيْهِ مِنْ رَبِّهِ وَالْمُؤْمِنُونَ كُلٌّ آمَنَ بِاللَّهِ وَمَلَائِكَتِهِ وَكُتُبِهِ وَرُسُلِهِ لَا نُفَرِّقُ بَيْنَ أَحَدٍ مِنْ رُسُلِهِ وَقَالُوا سَمِعْنَا وَأَطَعْنَا غُفْرَانَكَ رَبَّنَا وَإِلَيْكَ الْمَصِيرُ۞ لَا يُكَلِّفُ اللَّهُ نَفْسًا إِلَّا وُسْعَهَا لَهَا مَا كَسَبَتْ وَعَلَيْهَا مَا اكْتَسَبَتْ رَبَّنَا لَا تُؤَاخِذْنَا إِنْ نَسِينَا أَوْ أَخْطَأْنَا رَبَّنَا وَلَا تَحْمِلْ عَلَيْنَا إِصْرًا كَمَا حَمَلْتَهُ عَلَى الَّذِينَ مِنْ قَبْلِنَا رَبَّنَا وَلَا تُحَمِّلْنَا مَا لَا طَاقَةَ لَنَا بِهِ وَاعْفُ عَنَّا وَاغْفِرْ لَنَا وَارْحَمْنَاأَنْتَ مَوْلَانَا فَانصُرْنَا عَلَى الْقَوْمِ الْكَافِرِين﴾**

*Amener-resulu bima unzile ilejhi min Rabbihi uel-mu`minun, kul-lun amene bil-lahi ue me-*

---

128 ***"Kush e lexon këtë kur të bjerë në shtrat, ai është nën mbrojtje të All-llahut dhe nuk i afrohet atij shejtani deri sa të agojë mëngjesi." (****Transmeton Buhariu 4/487)*

*laiketihi ue kutubihi ue rusulihi, la nuferriku bejne ehadin min rusulihi ue kalu semi`na ue eta`na gufraneke Rabbena ue ilejkel mesiir. La jukel-lifull-llahu nefsen il-la vus`aha leha ma kesebet ue ◌̆alejha mektesebet. Rabbena la tuahidhna in nesina ev ahta`na, Rabbena ue la tahmil ◌̆alejna isren kema hameltehu ◌̆alel-ledhine min kablina, Rabbena ue la tuham-milna ma la takate lena bihi, ua◌̆fu ◌̆anna uag-firlena uerhamna ente meulana fensurna ◌̆alel-kavmil-kafirin.*

***285. I Dërguari i besoi asaj që iu shpall prej Zotit të Tij, si dhe besimtarët. Secili i besoi All-llahut, melekëve të Tij, shpalljeve të Tij dhe të Dërguar-ve të Tij. Ne nuk bëjmë dallim në asnjërin nga të Dërguarit e Tij, dhe thanë: "Dëgjuam dhe respek-tuam. Kërkojmë faljen tënde o Zoti ynë, te Ti është ardhmënia (jonë)."***

***286. All-llahu nuk ngarkon askënd përtej mundësive të tij, atij** (njeriut)* ***i takon ajo që e fitoi dhe atij i bie ajo (e keqe) që e meritoi. "Zoti ynë, mos na dëno nëse harrojmë ose***

*gabojmë! Zoti ynë, mos na ngarko neve barrë të rëndë, siç i ngarkove ata para nesh! Zoti ynë, mos na ngarko me atë për të cilën nuk kemi fuqi! Na i mbulo të këqijat, na fal dhe na mëshiro. Ti je Mbrojtësi ynë, pra na ndihmo kundër popullit jobesimtar!*[129]

**(102)**

**بِاسْمِكَ رَبِّ وَضَعْتُ جَنْبِي وَبِكَ أَرْفَعُهُ إِنْ أَمْسَكْتَ نَفْسِي فَارْحَمْهَا وَإِنْ أَرْسَلْتَهَا فَاحْفَظْهَا بِمَا تَحْفَظُ بِهِ عِبَادَكَ الصَّالِحِين.**

***Bismike Rabbi ueda̋tu xhenbi ue bike erfeuhu fe in emsekte nefsi ferhamhu ue in erselteha fahfedhha bima tahfedhu bihi ibadekes-salihin.***

- Me emrin Tënd, o Zoti im, bie në gjumë dhe

---

[129] *"**Kush i lexon këto dy ajete në mbrëmje, i mjaftojnë.**" (Transmetojnë: Buhariu (Fet-hul-Bari 9/94) Muslimi 1/554. Ajete nga sure El-Bekare 285-286)*

me emrin tënd ngrihem. Nëse ma merr shpirtin, më mëshiro, e nëse e dërgon (në trupin tim), më mbro sikurse i mbron robërit e Tu të mirë.[130]

**(103)**

**اللَّهُمَّ إِنَّكَ خَلَقْتَ نَفْسِي وَأَنْتَ تَوَفَّاهَا لَكَ مَمَاتُهَا وَمَحْيَاهَا إِنْ أَحْيَيْتَهَا فَاحْفَظْهَا، وَإِنْ أَمَتَّهَا فَاغْفِرْ لَهَا. اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ الْعَافِيَةَ.**

***All-llahumme inneke halakte nefsi ue Ente teuefaha, Leke mematuha, ue mahjaha, In ahjejteha fahfedhha ue in emetteha fagfir leha. All-llahumme inni es`elukel-`afijete.***

- O Zoti im, Ti krijove shpirtin tim dhe Ti më bën të vdes. Në dorën Tënde është jeta dhe

---

130 ***"Kur dikush nga ju ngrihet nga shtrati i tij e pastaj kthehet në të, le ta fshijë tri herë atë*** *(dyshekun)**, ngase ai nuk e di nëse mund të ketë rënë diç në të pasi është larguar nga ai, e pastaj le të thotë:" (Hadith)*** *Transmetonjë: Buhariu (Fet-hul-Bari 1/126), Muslimi 4/2084.*

vdekja ime. Nëse më jep jetë, më mbro, e nëse më bën të vdes, m'i fal mëkatet. O Zoti im, të lutem të më shpëtosh.[131]

**(104)**

**اللَّهُمَّ قِنِي عَذَابَكَ يَوْمَ تَبْعَثُ عِبَادَكَ**

***All-llahumme kini ̃adhabeke jeume teb`athu ̃ibadeke.*** *(tri herë)*

- O Zoti im, më ruaj prej dënimit Tënd, ditën kur do t`i ringjallësh robërit e Tu.[132]

**(105)**

---

*[131] Transmetojnë: Muslimi 4/2083, Ahmedi 2/79. (Këtë version e shënon Ahmedi)*

*[132] "Pejgamberi alejhis-selam kur dëshironte të flinte, e vinte dorën e tij të djathtë nën faqe, dhe thoshte: (hadithin) (Transmetojnë: Ebu Davudi 4/311 [Sahih Et-Tirmidhi 3/143])*

**بِاسْمِكَ اللَّهُمَّ أَمُوتُ وَأَحْيَا.**

***Bismike All-llahumme emutu ue ahja.***

- O Zoti im, me emrin Tënd vdes dhe jetoj.[133]

**(106)**

**سُبْحَانَ اللَّهِ. الْحَمْدُ لِلَّهِ. اللَّهُ أَكْبَرُ.**

***SubhanAll-llah** (33 herë)**, Elhamdulil-lah** (33 herë)**, All-llahu Ekber** (34 herë)**.***[134]

**(107)**

**اللَّهُمَّ رَبَّ السَّمَوَاتِ السَّبْعِ ، وَرَبَّ الْعَرْشِ الْعَظِيمِ، رَبَّنَا وَرَبَّ كُلِّ شَيْءٍ ، فَالِقَ الْحَبِّ وَالنَّوَى وَمُنْزِلَ التَّوْرَاةِ**

---

[133] *Transmetojnë: Buhariu (Fet-hul-Bari 11/113), Muslimi 4/2083.*

[134] *"**Kush e thotë këtë kur t'i afrohet shtratit, është më e mirë për të sesa të ketë shërbëtor**". (Transmetojnë: Buhariu (Fet-hul-Bari 7/71), Muslimi 4/2091)*

وَالإِنْجِيلِ ، وَالْفُرْقَانِ ، أَعُوْذُ بِكَ مِنْ شَرِّ كُلِّ شَيْءٍ أَنْتَ آخِذٌ بِنَاصِيَتِهِ. اللَّهُمَّ أَنْتَ الأَوَّلُ فَلَيْسَ قَبْلَكَ شَيْءٌ ، وَأَنْتَ الآخِرُ فَلَيْسَ بَعْدَكَ شَيْءٌ ، وَأَنْتَ الظَّاهِرُ فَلَيْسَ فَوْقَكَ شَيْءٌ ، وَأَنْتَ الْبَاطِنُ فَلَيْسَ دُونَكَ شَيْءٌ. اِقْضِ عَنَّا الدَّيْنَ وَأَغْنِنَا مِنَ الْفَقْرِ.

***All-llahumme Rabbes-semauatis-seb`i ue Rabbel-`arshil-`adhim, Rabbena ue Rabbe kul-li shej`in, Falikal-habbi uen-neua, ue Munzilet-teurati uel-Inxhili, uel-furkan, eٴudhu bike min sherri kul-li shej`in Ente ahidhun bi nisijetihi. All-llahumme Entel-Evvelu fe lejse kableke shej`un, ue Entel-ahiru fe lejse baٴdeke shej`un, ue Entedh-Dhahiru fe lejse fevkake shej`un, ue Entel-batinu fe lejse duneke shej` un, Ikdi ٴanna ed-dejne, ue agnina minel-fakr.***

- O All-llahu im, Zot i të shtatë qiejve dhe Zot i Arshit të Madh, Zoti ynë dhe Zot i çdo sendi, Zbërthyes i farës (i kokrrës së saj) dhe i bërthamës (së pemës), Shpallës i Teuratit, i Inxhilit dhe i Furkanit (Kur`anit). Kërkoj

mbrojtjen Tënde nga sherri i çdo sendi, balli i të cilit është në dorën Tënde (Ti je Zotërues i çdo gjëje). O All-llah, Ti je i Pari dhe para Teje nuk pati asgjë. Ti je i Fundit dhe mbas Teje nuk mbetet asgjë. Ti je i Dukshmi dhe mbi Ty s'ka asgjë. Ti je i Padukshmi dhe nën Ty s'ka asgjë. Largoje nga ne borxhin dhe na mbro prej varfërisë.[135]

**(108)**

**الْحَمْدُ لِلَّهِ الَّذِي أَطْعَمَنَا وَسَقَانَا ، وَكَفَانَا وَآوَانَا فَكَمْ مِمَّنْ لاَ كَافِيَ لَهُ وَلاَ مُؤْوِيَ.**

***Elhamdulil-lahil-ledhi et`amena ue sekana, ue kefana, ue avana, fe kem mimmen la kafije lehu ue la mu`vije***

- Falënderimi i qoftë All-llahut, i Cili na jep të hamë dhe të pimë, na jep veshmbathje dhe na strehon. Sa ka të atillë që nuk kanë as

---

*[135] Transmeton Muslimi 4/2084.*

veshmbathje e as strehim.[136]

**(109)**

**اللَّهُمَّ عَالِمَ الْغَيْبِ وَالشَّهَادَةِ فَاطِرَ السَّمَوَاتِ وَالارْضِ رَبَّ كُلِّ شَيْءٍ وَمَلِيكَهُ أَشْهَدُ أَنْ لا إِلَهَ إِلا أَنْتَ أَعُوذُ بِكَ مِنْ شَرِّ نَفْسِي وَمِنْ شَرِّ الشَّيْطَانِ وَشِرْكِهِ.**

***All-llahume ͨalimel gajbi uesh-shehadeti Fatires-semauati uel-erdi, Rabbe kul-le shej`in ue Melikehu, eshhedu en la Ilahe il-la Ente, eͨudhu bike min sherri nefsi ue sherrish-shejtani ue shirkihi ue en ekterife ͨala nefsi su`en eu exhurrehu ila muslimin.***

- O Zoti im, Njohës i së fshehtës dhe i së dukshmes, Krijues i qiejve dhe i tokës, Zot i çdo sendi dhe Mbizotërues i saj. Dëshmoj se

[136] *Transmeton Muslimi 4/2085.*

nuk ka të adhuruar tjetër përveç Teje. Kërkoj mbrojtjen Tënde nga e keqja e vetes sime, nga e keqja e djallit dhe nga shirku i tij, kërkoj të më mbrosh që vetvetes e as ndonjë muslimani të mos i bëj keq.[137]

## (110)

Pastaj lexon suret Elif-Lam-Mim, Es-Sexhde dhe Tebarekel-ledhi bi jedihil-Mulku.[138]

## (111)

**اللَّهُمَّ أَسْلَمْتُ نَفْسِي إِلَيْكَ وَفَوَّضْتُ أَمْرِي إِلَيْكَ وَأَلْجَأْتُ ظَهْرِي إِلَيْكَ رَهْبَةً وَرَغْبَةً إِلَيْكَ لا مَلْجَأَ وَلا مَنْجَا مِنْكَ إِلا إِلَيْكَ آمَنْتُ بِكِتَابِكَ الَّذِي أَنْزَلْتَ وَبِنَبِيِّكَ الَّذِي أَرْسَلْتَ**

---

*[137] Transmeton Ebu Davudi 4/317, (Sahih Et-Tirmidhi 3/ 142)*

*[138] Transmetojnë Tirmidhiu dhe Nesaiu (Sahihul-Xhamiu 4/255)*

***All-llahumme eslemtu nefsi ilejke ue fevvedtu emri ilejke ue uexhxhehtu uexhhi Ilejke, ue elxhe`tu dhahri ilejke, rehbeten ue ragbeten Ilejk la melxhe`e ue la menxha minke il-la ilejke, amentu bi kitabik el-ledhi enzelte ue bi nebijjikel-ledhi erselte.***

- O Zoti im, unë ta dorëzova Ty shpirtin tim. Ty ta kam dorëzuar çështjen time dhe fytyrën time e ktheva nga Ti. Te Ti strehova shpinën time. S'ka shpëtim dhe as strehim përveçse te Ti. (unë) Kam besuar në librin Tënd, të cilin e ke zbritur (Kur'anin) dhe e kam besuar lajmë-tarin që dërgove.[139]

---

[139] *"Pejgamberi ﷺ ka thënë: "**Kur dëshiron të shtrihesh për të fjetur, merr abdes sikur për namaz, pastaj shtrihu në krahun e djathtë dhe thuaj:....** (hadithi)" Pejgamberi ﷺ,për atë person që e thotë këtë, ka thënë se vdes në natyre të pastër **(**islam**)."** (Transmeton Buhariu (Fet-hul-Bari 11/113), Muslimi 4/2081).*

## 29-DUAJA ME RASTIN E RROTULLIMIT NATËN

**(112)**

**لاَإِلَهَ إِلاَّ اللَّهُ الْوَاحِدُ الْقَهَّارُ ، رَبُّ السَّمَوَاتِ وَالأَرْضِ وَمَا بَيْنَهُمَا العَزِيزُ الْغَفَّارُ.**

***La ilahe il-laAll-llahu El-Uahidul-Kahhar, Rabbus-semauati uel-erdi ue ma bejne huma El-Azizul-Gaffar.***

- S`ka të adhuruar tjetër përveç All-llahut, Një dhe të Plotfuqishëm, Zot i qiejve dhe i tokës dhe i çdo gjëje ndërmjet tyre, i Plotfuqishmi, Mëkatfalësi.[140]

---

*140* ***"Kjo duhet thënë me rastin e rrotullimit nga njëri krah në tjetrin."*** *(Transmeton Hakimi, i cili e ka bërë*

